ILAHI



# Zani i Dervishve

## Sheh Ahmed Shkodra




*Tyrbja e Sheh Ahmed Shkodrës (foto e moçme)*

**PËRMBATJA**

**Lavdim i Lindjes të Madhit t'onë Muhamedit A. S.**

1

Bismilahi po fillój,

Nji llahi, duë me bâ.

Si ka lé un po diftój,

Resuli jonë, në dynjâ.

2

Elif. — Allah qofsh lavduë,

nat'e ditë, të qofshim falë,

Muhamedin e ké dërguë,

Myslimanët në dritë me dalë.

3

Bé. — Bytyn âsht jeretis.

qiellë e tokë prej Nurit tí,

i dashtuni Perendís,

i bukur por si Hyrí!

4

Té. — T'gjithë ymrin me harxhuë,

Sa i math âsht, s'mund t'a dí!

Si ka lé duë me diftue,

Muhamedi aj Zotní.

5

Thé. — Tha Eminëja nana e tí,

për giith muaj mâ kanë hajruë,

tuj kenë në bark, aj Zotní

Pejgamberët, mâ kanë madhnuë.

6

Xhim. — Xhevap thá më kanë dhânë,

për madhní t'atij Zotní,

për gjith natë zâ ka thânë,

tuj bâ dhiqër e kam ndí.

7

Há. — Hutuëshem, rrishe në shëpí
tha Eminëja kur ka lé,
për gjith anë tha zâ kam ndí,
u shendu ç'ka âsht mbi dhé!

8

Hí. — Hallku të tânë muërr haber,
gur e pemë tuj e lavduë,
po na vien ajë Pejgamber,
shoqi, shoqin tuj gazmuë.

9

Dall. — Diftoj nana e tí,
u edëshova fort ka thânë,
nji mashtrapë sherbet me pí,

Hyritë at natë ma kan dhânë!

10

Dhel. — Dhe nji zâ tha e kam ndí,

me njidiba na kan, mblue,

per mej madhnuë at Zotní,

anmiqté, mos me na shiquë.

11

Ré. — Rreth mejet pashë ka thânë,

Silleshin ato Hyrí,

Myzhde per tê, tuj më dhânë,

pritshin me lé ajë Zotní.

12

Zé. — Zêmra tha me u friguë,

Çilen perden per me pá,

qiell e tokë i kam shiquë,

Lavdojshin, at Mustafá!

13

Sin. — S'la Melek pa e çuë,

Zoti te une atë natë,

Muhamedin m'e uruë,

nuk kam pasë mundim si gratë.

14

Shin. — Shyhretin e Tij tuej e lavduë,

i rrijshin më kâmbë Hyritë,

me gojë nuk di me të diftuë,

Ç’ka kam pá une atë ditë.

15

Sat. — Sahati u zhdritë,

Muhamedi urdhënojë,

qiell'e tokë, u mbush me dritë

gur e pemë atë e lavdojë!

16

Dat. — Duman tha ishte bâ

nji mjegull tha, na kish mbuluë,

djalin t'em tha, se kam pá,

nuk e dita ku ka shkuë!

17

Tí. — Turbull tha ishte bâ,

për djalë tuj u kujdesuë,

prej Zotit erdh nji zâ,

me shetit, tha, e kam çuë!

18

Dhi. — Dha Zoti urdhënim,

djalin t'em per me ma pruë,

mu hoq të giith ajë idhnim,

me shendim e kam shiquë.

19

Ajn. — U lâ ajë Pejgamber,

me nji peshtemall jeshil,

i vinte era, si amber,

ndritonte fytyra por si djell!

20

Gajn. — Gajet fort jam friguë,

tre vetë më kâmbë i kam pâ,

me legen ishin afruë,

Muhamedin per me lâ.

21

Fé. — Fort i bardhë ajë ibrik,

hem prej sermit nji legen,

u habita në at dekikë

ç'ka kam pá mbeta pá mend!

22

Kaf. — Kërthizen lidhë ja kan,

me mëndafsh të bardhë i kam pâ,

Zonjë Eminëja, kështu ka thânë,

shtat herë në legen, e kanë lâ.

23

Qef. — Qyrte nji Zotní,

me nji Myhyrë, ish afruë,

ndermjet dy krahëve t'atí,

at myhyr tha e ká vuë.

24

Lam. — Lumtuni per ymmet'ín e tí

Kryet ne Sexhde e kish vuë,

lutej Zotit tuj kene fëmí,

ymmetin për me ja pështuë!

25

Mim. — Me vesh tha e kam ndí,

Lailahe il-la-llah,

tha Eminëja nana e tí,

une tha, jam Resulullah!

26

Nun. — Nishanet, i janë pâ,

qyshë se ka kënun fëmi,

Peigamber qi ka me u bâ,

per mbi gith kënd ajë Zotni.

27

Vav. — Vazhduan anmiqt e tí,

dinin per me ja rrenuë,

nuk donte ajë Perëndí.

Zoti e kish siguruë.

28

Hé. — Habitej gjithë njerëzia,
prej Myxhizateve tí,
i ndihmonte Perendia,
me ken dini i tí bakí!...

29

Jé. — Jam nji Sheh Rrifaí,
jam munduë me ju diftuë,
po ju lutem ju Zotní,
nji fatiha me ma kenduë.

**Mbi mrekullitë e Muhamedit A. S.**

1

Bismilah, duë me diftuë,

Resulin t'onë m'e lavduë,

mbi gjithë kend qi âsht madhnuë,

Muhamed Resulullah.

2

Para gjith kujë âsht jeretisë

prej Nurit Perendisë

me ardhë i mram ká ujdisë

Muhamed Resulullah.

3

Myhyr Zoti e ka bâ,

per Pejgamber në dynjâ.

Pejgamber mbas tí së kâ, mâ

Muhamed Resulullah.

4

Nebijji, ati Rrahmán,

e ka ngjallë babë edhe nanë,

i kan prù atí imán,

Muhamed Resulullah.

5

Qi âsht xhamiyl hajratë,

gur e druë ja bâne ispatë,

kan folë me te, hajvanatë,

Muhamed Resulullah.

6

Misq i ka ardhë era atí,

gjith Sahabet ja kanë ndí,

paq ka qenë, gjith ç'ka prej tí,

Muhamed Resulullah.

7

Hâna dysh atí ja dâ,

isharet kur i ká bâ,

të gjith hallku ja kanë pâ,

Muhamed Resulullah.

8

Ujë prej gjishtash ju ka qitë,

kur kanë mbet pa ujë ndoj ditë

gjith kush at'herë âsht habitë,

Muhamed Resulullah.

9

Nji rê hije i ka bâ,

mbi krye atí në dynjâ

gjith kush me sy ja ka pâ;

Muhamed Resulull-llah.

10

Gurët e pemë Selam i dhânë,

hem Sexhde atí i bânë,

qi je Pejgamber i thânë;

Muhamed Resulullah.

11

Naten kur ecte në dynjâ,

me Nur dritë aj'e ka bâ,

hem me erë të mirë si gjyljâ,

Muhamed Resulullah.

12

Prej Zotit ka kenë nimet,

per me pështuë ky ymmet,

pa mundim me shkuë, në xhen-net,

Muhamed Resulullah.

13

Sheh Ahmet jam Rrifai

fisit tí jam bâ tabí,

per me qenë i dashtuni tí,

Muhamed Resulullah.

**Lavdim'i kater Sehabeve**

1

Bismilah un duë,

kater me lavduë,

Zoti i ka madhnuë.

Hej ashik lypi ti himmet.

2

Hazreti Beqir,

me zembër, Dhiqër,

gjithmonë bân shyqyr,

Hej ashik lypi ti himmet.

3

Heret pru imán,

Resulit amân,

mallin ja ka dhânë,

Hej ashik lypi ti himmet.

4

Per din, âsht munduë,

gjân e ka harxhuë,

Zoti e ka madhnuë.

Hej ashik lypi ti himmet.

5

Vjeher e ka bâ,

Resuli në dynjâ,

për m'e dasht nâ.

Hej ashik lypi ti himmet.

6

Qi âsht Eulijâ,

dyshim hiç nuk kâ,

Xhenetli u thâ.

Hej ashik lypi ti himmet.

7

Hazreti Ymer

ka qenë myteber,

me sungji u ther,

Hej ashik lypi ti himmet.

8

Iman, kur ka pruë,

të gjithë janë shenduë,

dini âsht forcuë,

Hej ashik lypi ti himmet.

9

Açik per m'u falë,

ajë ká thânë, me dalë,

tha kam shpatë e mallë,

Hej ashik lypi ti himmet.

10

Gjânë e ká harxhuë,

dini me u forcuë,

Zoti e ká madhnuë.

Hej ashik lypi ti himmet.

11

Hakun e ka ndâ

Ymeri në dynja,

Xhenetli u thâ.

Hej ashik lypi ti himmet.

12

Hazreti Osman

e ka mbledh Kurán,

per ehli-imán,

Hej ashik lypi ti himmet.

13

Dy vajza ja dhâ,

Resulit në dynjâ,

Dhander e ka bâ.

Hej ashik lypi ti himmet.

14

Kur ka prû imânë,

mundim'i kan dhânë,

anmiqtë, në at Zaman.

Hej ashik lypi ti himmet.

15

E kan lidhë Osmanë,

dinin, per mej lânë,

Hoq keq shum në at Zeman.

Hej ashik lypi ti himmet.

16

Fort âsht kenë mbaruë,
giân'e ka harxhuë,
dini me u forcuë,
Hej ashik lypi ti himmet.

17

Kombi, i vetë, në dynjâ,
Shehid, e kan bâ.
Xhenetli u thâ
Hej ashik lypi ti himmet.

18

I madhi Alí
pa dyshim Velí,
hyni në dinë fëmi.
Hej ashik lypi ti himmet.

19

Resuli në dynjâ,

biri axhës e kâ,

dhe e ka bâ vlla.

Hej ashik lypi ti himmet.

20

Zoti na ka thân,

neve me Kurân,

me e dasht, at luân.

Hej ashik lypi ti himmet.

21

Resuli, ka thânë,

Alinë kush e don,

taman, ka imanë.

Hej ashik lypi ti himmet.

22

Kush idhnon Alinë,

jam idhnuë ta dinë,

smuët e ka dinë.

Hej ashik lypi ti himmet.

23

Kurban ajë âsht bâ,

për Resulë në dynjâ,

mâ, madhní a kã?

Hej ashik lypi ti himmet.

24

Zylfikár, i dhâ,

Zoti, ne dynjâ,

Anmiqt, fet me i bâ.

Hej ashik lypi ti himmet.

25

Prej qiellit âsht úl,

për me qenë makbúll,

aj, te aj, Resúl.

Hej ashik lypi ti himmet.

26

Thá per at Alí,

Hallkut jep me pí,

prej Qeotherit tí.

Hej ashik lypi ti himmet.

27

Thá për at Alí, pa leje t'Atí,

në xhenet, s'ka me hí.

Hej ashik lypi ti himmet.

28

Ne Sirat me kalú,

leje, ka me shkrú,

Hallku, me pështuë.

Hej ashik lypi ti himmet.

29

Çudina kâ bâ,

Alija në dynjâ,

gjith kush, e ka pâ.

Hej ashik lypi ti himmet.

30

Thá për at'Alí,

gjith partí e ti,

Xhenet ka me hí.

Hej ashik lypi ti himmet.

31

Zoti e ka bâ,

luân ne dynjâ,

trim si ezhderhâ.

Hej ashik lypi ti himmet.

32

Mik me Perëndin,

ja ka ulë dhëntin,

me e madhnuë Alín.

Hej ashik lypi ti himmet.

33

Shehid, at e bânë,

Devlet, mos m’e lânë,

Xhenetli, âsht thânë.

Hej ashik lypi ti himmet.

34

Une duë shefa-at,

Sheh Ahmed'i ngratë,

m'e dashtë fort, bâj dikat,

Hej ashik lypi ti himmet.

**Mbrekullitë e Imam Alisë në kohë të Foshnjërisë**

1

Zoti kur desht, me krijuë,
t'gjith ket shekull me reshtuë,
u da nji copë prej Nurit,
gjithe Amaja u zhdrit.

2

Mâ afër pat qilluë,
Muhamedi, u zhdrituë,
ngjit'i qepun mbas atí,
qilloj aj Imâm Alí!

3

Muhamed Alinë e vunë,
ngjit te Nuri, u bashkunë,
gjith ça âsht, posë Perendís

duël, prej Muhamed Alís.

4

Gjith ket shekull, me shiqû,
Këta dy ka me ti diftú,
Kush âsht njeri i vertetë,
të dy në vedi, ka me i gjetë!

5

Kjo dit e shenjtë për né,
Imam Alija qi ka lé
kur ka lé Imam Alija,
u çudit të gjithë njerëzija.

6

Ka bâ t'madhe mrekullí,
ka folë nji ditet fëmí,
nanës së vet s'ja mori gjitë,

s'ka mujtë kush, me ju afritë!

7

Nana desht me i dhânë me pí,
çejnet aj i kishte ngrí,
çuen e thirren Muhamedin
për me ja qá atí derdin.

8

Nuk ndigion i thânë me pí,
po bân disa mrekullí,
Muhamedi u afruë,
fëtyra e Alisë u zhdrituë!

9

U zhdrituë, tuj qeshë shiqoj,
Muhamedi kur i kendoj,
i kendoj Sirret e Perendís,

me ja dhânë donte Alís.

10

Mbasi kendimin e mbaroj,

Gojen, në gojë, t'Tí e afroj,

Sirrin me pështym ja ka qitë,

çâ qe kjo kush s’mujt, me dijtë!

11

Edhe në vesh, i këndoj, at ditë,

edhe emnin ja ka ngjitë,

pse kish të madhe, nji naltësí

ja ngjiti Emnin Ali!

12

Mbasandej ku urdhënuë,

nji govade, me ja pruë,

në at govade e ka lá,

vetë me dorë aj Mustafá !

13

Aty Alisë i ka thânë,
nji emanet duë me ta lânë,
kur te vdes Ti ké me m'la,
"Si urdhnon" Alija, tha.

14

Ket Zotní na e madhnojmë,
prej anmiqve, qi të pështojmë,
Zylfikár i Imam Alís,
në qafa t'anmiqve, të Shqypnis.

15

Lutena Zotit pá pushuë,
ket Shqypní me na e zgjânuë,
Sheh Ahmedin, t'a kujtojnë,

**Vuâitjet e Ehlibejtit**
**Familjes Muhamedit A. S.**

1

Bismilahi kam menduë,

disa vjersha me i reshtuë,

Ehlibejtin m'e lavduë.

n'dynja si jan poshtnuë;

Imam Hasan, Imam Hysejnë

Shefat ja Ehlíbejt.

2

Resuli i a dha Alís,

gjith sirret e Perendís,

disa gjind prej Kurrejshishë,

u larguen prej Hashimishë!

3

Muhamedi e pat lânë,

Veqil sirret me na i dhânë,

Zoti ashtu kishte thânë,

shum kundërshtime u bânë!

4

Rumuzate ka diftuë,

Kurejshit ishin bashkuë,

Dovletllekun me i zaptuë,

fjalen s'mujshin me i a kuptuë.

5

Kanë kujtuë qi i u takon,

Alinë per Batin m'e lânë,

kurejshit giith bashkë u bânë,

m'u bâ mbret mbi Myslimanë.

6

Alija Mbret kuer u vuë,

kundershtimi u tepruë,

Muavija pat qillluë,

me Alinë aj ka liftuë!

7

Kur nji herë pushim s’e lanë,

deri qi atë shehid e bânë;

vaj medet per atë zemanë,

se ç’ka hoq Ehli Imanë!

8

Katër viet ká urdhënuë,

nat’e ditë aj kâ lëftuë,

Muavija n'Sham kish shkuë,

dynjanë donte m’e zaptuë!

9

Thojshin për Imam Alín,

don me na prishë né ket dinë,
kishin harruë Perendín,
mbas dynjasë qi âsht stervinë,

10
Në qiell Zoti e ká çuë,
Alinë fort e ká madhnuë,
Ehlibejti u zhgatrruë,
kâmba atyne ju vuë.

11
Tha Resuli Perendís,
për parti të Imam Alís,
ato janë myzhdelentís
Xhennetli pá u dogandís.

12
Hem ka thânë për atë Alí,

prej Qevtherit nep me pí,
hallkun me ujë ka m'e ngí,
kush âsht bâ partí e tí.

13
Zoti atë e ka vuë,
tesqeren për me na shkruë,
prej Siratit me kaluë,
prej Xhehnemit me pështuë.

14
Mbyten shum prej Ehlibejtit,
ky Sirr t'mblohet prej ymmetit,
edhe ish puna e Mbretit,
s'kishin frigen e Ahiretit!

15
Imam Hasanin e zeherlendisí,

gruaja n’zerde ja ujdisí
e shtini Jezid iblizí,
Zoti at gruë e batisi!

16
Nji mijë flori ja ka dhânë,
gruës Hasanit në at zemanë,
i tha mbyte Imam Hasanë,
po të marr per grú i ka thânë!

17
Prej Zotit nuk u friguë,
mall’e gjâ desht me fituë,
Jezidin e ka ndigjuë,
Jezidi s’e muër për gruë!

18
Imam Hasani si hyri

nip Resulit ky Zotni

te Jezidi kuër kish shkuë,

fëtyra asajë ishte nxî.

19

Te Jezidi kúr kish shkuë,

tha punen e ké mbaruë,

mbi Hasanin dorë ké vuë,

nuk mundem un me të besuë

20

Zoti fort ishte hidhnuë,

me bâ ibret mbi at' gruë,

t'gjith belatë ja kà çuë,

Ehli Shamin ká qelbësuë!

21

Pejgamberi, vetë ká thânë,

shum gra Ehlixhehnem janë,

në salltanet menden e kanë,

per dynjâ shet dín'e imânë!

22

Me dhet ditt të Muharremit,

q'i thonë muaji Matemit,

mysibet'i të gjith alemit,

Shehidlleku i Imam Hysenit!

23

Imam Hysejni u hazëruë,

t'gjith familjen ká bashkuë.

në Meqqe at'herë ká shkuë,

prej belashë m'u larguë.

24

Jezidi e kish zaptuë,

gjith dynjânë ká urdhënuë,

shum zullume ká punuë,

hallku s'mujt mâ m'e duruë!

25

Imam Hysejni ka kujtuë,

punen q'e ka mbaruë,

mori grate e u nis me shkue,

s'mori ushtare me leftuë!

26

Kur ka shkuë në Qorbelâ,

Hysejni me fmí e grâ,

për mbi tá, kjamet âsht bâ,

qillë e tokë at'ditë kan qâ.

27

Tetmëdhet vét kishin qilluë,

mashkuj, të medhej, me liftuë,

Hysejnit i kán ndihmuë.

t’gjith deri q'jan mbaruë!!!

28

Kombi Jezid, m’at zeman,

me pí ujë nuk i kán lânë,

deri q’i mbaruën te t'ânë,

si kur mos me pasë imanë.

29

Ehli qofja fjalë ká çuë,

Hysejnin daulet mej vuë,

prej Jezidit me pështuë,

lidhen besen me luftuë.

30

Lidhen besen me u mbarue,

me Jezidin tyj liftuë,

imam Hysejni kuer ká, shkuë

me luftue nuk kan ndigjuë.

31

Tetmbedhet shehid janë bâ

Ehlibejti në Qerbelâ,

gur e pemë atë dit kan qâ,

dhe prej qiellit gjak ka râ!

32

Jezidit ati Melunë,

u a prenë krenat e i a çunë,

ndër flamurë ata i vunë,

Jezidat fort u shëndunë.

33

Edhe qielli âsht terruë,

gratë kur i kishin zbuluë,
hallku ato me i shiquë
të gjithë lidhan i kan çuë.

34
Medineja qé hidhnuë,
Jezidin mos m'e ndigjuë,
erdh Jezidi me liftuë,
gjith ç'ka âsht keq, aj ká punuë!

35
Me marrë Motrat i u ka thânë,
me shkuë në Xhâmi si ka lâë,
lejte qent mbrend n'at zemanë,
e mbyte kush kendon Kuranë.

36
Edhe në Meqqe ka shkuë,

hem me ta aj kâ liftuë,

dogj Qaben u hidhnuë,

dinin donte me poshtnuë!

37

Aj Melun ka ndejë Dovlet,

tuj bâ zullum kater vjet,

tuj prish dinin këti ymmet

kush i ndihmoj, qoftë lanet.

38

Zoti mbi ta âsht hidhnuë,

i ka djeg, dike qorruë,

fytyrat u a ka ndëruë,

shtat vetë qi paten tepruë.

39

Shtatë prej tyne i ká lanë,
ibret për Ehli imán,
nji kâmbë u a ka ba të gjanë,
di kujë buzen si hajvan.

40
Zoti nuk i len m'u shtuë,
as nuk i len m'u munguë,
me marrë mefret tuj i shikuë,
t'gjith at kombë për m'e poshtnuë.

41
Sheh Ahmed jam fukarâ,
Ehli Bejtit ashik jam bâ
për Ehlibejtë kush ká qâ,
Xhehnem me sy s'ka me pá!

**Vajtim'i Ehlibejtit "gaze!"**

Oh! Oh! Oh!

1

Me emën të Zotit filloj,

zêmbra qi qan po dëftoj

Oh, medet! — Oh, Ehlibejt!

2

Tuj shiquë un në historí,

aty gjeta dy partí.

3

Partija e Kurejshisë,

kundërshtonte Hashimisë

4

Edhe shum prej këti ym-metit,

kundërshtojshin Muhamedit!

5

Erdhi puna te Alija
aty ishte çilë jakija.

6

Alija kish të vërtetën,
gjith Sahabet s'mund tá gjeten.

7

Ana sirrit Muhamedit,
me ja diftuë këtí ymmetit.

8

Muhamedi e pat lânë,
veqil sirret me na i dhânë.

9

Sirrë s’mujshin me kuptuë,

fizik si lejshin me diftuë.

10

Edhe ish puna e mbretit,

s'kishin frigen e ahiretit.

11

Tinzisht vlonte kundërshtimi,

deri sa i duelë jashtë tymi.

12

Alíja Mbret kuër u vuë,

kundërshtimi u tepruë!

13

Muavija pat qilluë,

me Alinë qi ka liftuë,

14

Kurr nji herë pushim se lânë,

deri qi atë shehid e bânë!

15

Shum ngatrresa na kanë lânë,

edhe sot ndër Myslimanë.

16

Mbyten shum prej Ehli Bejtit,

ky sirr të mbëlohet prej ymmetit.

17

Me mbyt Hasanin filluën,

syt Resulit ja qorruën!

18

T'birt e Fatime Zehrasë,

u coptuën n'fush të Qorbelasë!

19

Qorbela, o shënj e zís,

pive gjakun e fëmís!

20

Tetmdhet shehid jan bâ,

Ehli-Bejti n'Qorbelá!

21

Gur'e pemë, atë dit kan qâ,

dhe prej Qiellit gjak ka râ!

22

Gjith Melekët me zâ kan qâ,

gratë lidhun kur i kan pâ!

23

I thânë Zotit s'mund të durojmë,

gazep prej Qiellit po lëshojmë!

24

At’her Zoti u hidhnuë,

me gazep i ka mbaruë!

25

Edhe për dymdhet Imâmë,

fush’e male gjâmë kan bâmë!

26

Bir mas birit i helmuën,

deri të gjithë i mbaruën!

27

Muhamed Mehdija pështojë

i dha Zoti ymer rrnoj.

28

Pështoj prej duarvet Abbasísh

hyni në mroje të Perëndís.

29

Ky âsht Imami dymbëdhetë,

tha, Resuli për të vertetë.

30

Deri në fund tha: "Ka me rrnû,

Myslimanët me i bashkû".

31

Myslimanët me u bâ partí,

Ehlibejti me ju prí.

32

Me marrë gjakun e prindëve vet,

tha: Resuli këtij ymmet.

33

A ka sy kush për me qâ,

mbi Ehlibejtë ç'âsht bâ.

34

A âsht turp xhennet me lypë,

pa u shkri për tá si krypë.

35

Xhennet xhehnem në dorë kanë,

Zoti ktyne u a ka lânë.

36

Në Sirat s'mundet me kaluë,

pa shkruë leje me pështuë!

37

Sheh Ahmedi lut Perendín,

në hije t'tyne t'na shtín.

**Lavdim'i Sejjid Ahmed Rrifaisë**
**Pir i vertetë**

1

Eni njerëz me ndi,
gjithkush le ta dín,
po livdoj Sejjid
Ahmed Rrifaín — Ja Hu.

2

Sejjidi njerzís,
i ka dhânë shyhret,
e ka nurlendís,
tuj bâ qeramet ! — Ja Hu.

3

Ka folë Sejjidí,
bâhet rivajet,
nji ditet fëmí,

ka bâ qeramet ! — Ja Hu.

4

Kan folë hajvanatë

me Sejjidin t'onë,

i kan bâ itatë,

ati per gjith monë. — Ja Hu.

5

Thirri Sejjidí,

në detë nji peshk me dalë,

me shok si e hangrí,

Zoti ja ka ngjallë! — Ja Hu.

6

Pema ja ka bâ

Sejjidit ispatë.

qi âsht Eulijá,

mbi gjith Eulijatë. — Ja Hu.

7

I dha Sejjidí,

Resulit selám,

Haxhitë e kan ndí,

kur ja muër tamán. — Ja Hu.

8

Doren ja ká qitë,

Sejjidit në dynjâ

ja ka puthë at ditë,

Haxhit e kan pâ. — Ja Hu.

9

Tabi kush ja bâ,

Ahmed Rrifaís,

xhehennem s'ka me pâ,

me ndihmë t'Perendís. — Ja Hu.

10

Sirrin e ka lânë,

Sejjidi n'dynjâ,

ujdisju tamanë

zjarmi s'të bân gjâ.— Ja Hu.

11

Kush ja bâ tabí

theret me dor t'vet;

per hymmet t'atí

mishi gjak si qét. — Ja Hu.

12

Sirri Rrifaís,

gjithmonë n'dynjâ,

gjarpni së dogandís,

gjith kush e ka pá. — Ja Hu.

13

Gypi qi tý t'mbýt,
Dervisht mund ta hán
e kalon per fýt,
edhe dâm s'i bân. — Ja Hu.

14

Dervish'i vertetë,
Zehrin aj e pín
piri vet e njef
per Dervish e dín. — Ja Hu.

15

Bâna ja Rabbí,
gjith neve Teufík,
mej dasht atë Zotní,

me ju bâ ashik. — Ja Hu.

16

Jam Sheh Rrifaí

n'Shkodër kam qillû;

T'lutem ja Rabbí,

Ti me m'ndihmû. — Ja Hu.

17

Kush ka hy në Tarikat

i ka ba miq evlijatë

at e donë Sadatë

Resuli i ban Shefatë

**Mrekullitë e të Naltit**
**Sejjid Ahmed Rrifaisë**

1

Hasani e Hysejní,
me t’vërtet âsht fis'i tí,
n’dy shekuj e ká fuqín,
lavdi qoftë mbi Rrifaín.

2

Kena nji Sulltan
për çdo send derman,
mbret mbi Eulijâ,
Zoti e ka bâ.

3

Pesëqind e gjashtmbëdhet,
Rexhep katërmbëdhet,
Sejjidi ka lé,

fat i bardhë për né

4

Atë dit qi ka lé
thonë ka folë me né;
sa qe fëmí tuj rritë,
Qeramet per ditë!!!

5

Zoti e madhnoj,
dritë per né e çoj,
Resuli ju ka diftuë,
per te qi ká me urdhnuë!

6

Sejjid Ali Sulltân,
babës tí i kanë than,
dhe Fatime nanës tí,

mbushëm botën mrekulli!

7

Me ket Mbret Sulltân,

kan folë shtâs kan thanë,

atë e kan ndigjuë,

çdo ju ka urdhënuë.

8

Peshkun e ká zí

dhe ja ngjallë ati,

sirri Perendísë,

sirri Rrifaísë.

9

Pêma e díshmoj

atë e vertetoj

qi qé nji kryetarë,

mbi gjith boten mbarë.

10

Në Medine kur shkoj

Resuli dishmoj

selam i ka dhân,

gjith Haxhijtë kan thân.

11

Doren ja ka qitë,

ja ka puth atë ditë,

gjith u mrekullunë,

si ndolli kjo punë.

12

Kudreten u lyp,

nji shkresë ishte zhdrypë,

Zoti aty shkroj,

kush ju botuë pështoj.

13

Botuë kush i kâ,

xhehnem s’ka me pâ,

Ahmed Rrifaís,

me ndihmë të Perendís.

14

Me dije âsht fort i naltë,

na nxjerr kâmbët prej asaj baltë,

na bân me njoftë Perendin,

edhe Muhamed Alin.

15

Mbi sirát per me kaluë,

ky Zotni ka me na mësú,

kúr do ta ndrojmë na ketë jetë,

në atë kohë né ka me na u gjetë.

16

Resuli si ka urdhnuë,

me dekë pa dekë me na mësù,

samarin’e gjith njerzís,

t’a hjek sirri Rrifaís.

17

Me u bâ hesapë né na msón,

dhe me pâ atë jetë na çon

ku ke kên ku ke me shkú,

dhe Ademat me i kuptú.

18

Resuli i këtí ymet,

dy sende la emanet,

Ehlibejt-in me Kuran-ë

me u qep me tâ na ká thânë.

19

Dhe Resuli ka urdhnuë,

tha kush don me kén me muë,

me dymbdhet Imamët e mí.

le të bâhet me tá partí.

20

Me Ehli-Bejt e Kuranë,

Rrifaítë me tá, lidhë janë,

Resuli si ç'ka urdhnû,

Rrifaitë kanë me punû.

21

Ehli-Bejti na difton,

sirret e atij Kuranë,

Resuli ja u pat diftuë,

prej atyne pat buruë.

22

Ehli-Bejti la nji dritë,
sirrin gjithsís me ja dijtë,
t'gjith shekullin me kënduë,
Zoti vetë si e ka shkruë.

23

Sirri Rrifaís,
sirri Perendís,
gjarpni per gjithmonë,
s'na e ajë mishin t'onë.

24.

Kush âsht Rrifaí,
mrekulli prej tí;
theret me dorë të vét,

mishi gjak s’i qét!

25

Zehrin mund ta pín,
kush njef Rrifaín,
Dervisht e vertetë,
sirrin e kan gjetë.

26

Gjyqi qi ty të mbytë,
e kalon per fyt,
gastaren e han,
edhe dâm si bân.

27

Qylah hekurít,
venë në kryë Rrifaít,
t'kuqun e ven në kryë,

mrekulli me rrëfyë!

28

N'furrë mundet me hí,

kush âsht Rrifaí,

t'kuqun aj mbrënd hín,

mrend lutë Perendín.

29

Kush âsht fortë i xehtë,

me shpirt qi âsht pështetë,

me sa të keshë besim,

aq bân perparim.

30

Jam i Perendís,

qolja Rrifaís,

Zoti na dërgoj,

Shehi na përendój.

31

Dritë prej Rrifaís,

qi nep gjith Shqipnís,

Sheh Ahmed, jam Shkodran

me kaull ju kam thanë.

**Thirje me marr pjesë në Tarikat**

1

Perendija ká urdhnuë,
për me hî në Tarikat,
te Resuli per me shkuë,
Sheh mbas Shehit me Bejat.
    Hu, Hu Hak Allah,
    Muhamed Sejfullah,
    Ali Esedullah,
    Sejjid Velijjullah.

2

Resuli veqil ka lânë,
kuër ka dalë prej ksaj dynjâ,
për me bâ telkin imanë,
Alinë veqil e ka bâ.

3

Per me lypë nà nji Myrshid,

Resuli ka thânë,

n'Tarikat me hjek vird,

per me u bâ insanë.

4

Bestamija Eulijâ,

nji fjalë e ka thânë,

ajë njeri qi Sheh nuk kâ,

ajë ka Sheh Shejtânë.

5

Nji alim pa Tarikát,

Ensarija vetë ka thânë,

Ilmin e ka si buk thật,

pa Tarik s'bâhet t'aman.

6

N’Tarikat ajë qi s’ka hí,
âsht si pêma pa shartú,
vaxhib âsht për ç’do njerí,
gjith Eulijat kanë urdhnú,

7

Ajë qi s’ka hí n’Tarikatë,
besimin s'e ka aj taman,
miq s'i ka bâ Eulijatë,
n’ahiret ajë vetëm shkon.

8

Kush ka hi n’Tarikát,
miq’i ka bâ Euliját,
at’here e dojnë Sadát,
Resuli i bân shefát.

9

N’ahiret per me na prí,
Ehli-Bejti n’aresat,
e Tarikat na kena hí,
ata me na bâ shefât.

10
Tariki Muhamedi
Fillë te aj né me na çuë,
Nuk bâhet në tarikë pa hië,
Hem me kurânë pa punuë.

11
Hem edhe Ehli-Synnet,
Ehli-Tarikatë janë,
Resuli i ktij ymmet,
e punojnë aji ç’ka thânë.

12

Kanë thânë të gjith Eulijatë,

pa Sheh nuk bâhe terbijet,

edhe me këndue dit e natë,

me pasë ymër nji qind vjet!

13

N’vend t'ând në qoftë qi Sheh nuk ká,

borxh âsht me dalë n’gyrbet,

Zêmrën t’ânde paqë m'e bâ,

nji Sheh tine për m’e gjetë.

14

Gjithë tarikatet hak jânë.

Njeri duhet me i besue.

Njenin kush do qi e shanë

Besimi i tij ka mbarue!

15

Gjith Eulijatë na kanë thân:
"Dervishve kush i nep ezijet,
kan me dekun pa imân,
sa do le të bâjnë ibadet!"

16

Sheh Ahmed, âsht Rifai,
n’Shkodër kam qilluë,
të lutem ty un’ja Rabbí,
me rahmet t'ând me m’ndihmuë.

**Konditat e Dervishizmit**

1

Elif. — Allah po fillojë,
disa sharte po i diftojë,
per Dervish me i pas kollajë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

2

Bé. — Bâhet teqmil n'Sherjât,
mandej hihet n'Tarikát,
si kúr kan thânë Euliját,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

3

Mim. — Mysliman me kênë tamân,
dhetë Mekame janë kan thân;
Zotit me i prumun imán,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

4

Thé. — Thot Zoti me Kuranë,
pes vaktet na mos me i lanë,
vakti vaktin mos m'e xânë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

5

Xhim. — Xhymertë na për m’u bâ,
per atë qi s'âsht fukarâ,
zeqatin m’e bâ edâ,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

6

Hí. — Haku ka urdhnuë,
Ramazanin me inuë,
nefsin, na per m’e munduë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

7

Hí. — Hallku per me shkuë,
në Haxh Zoti ka urdhnuë,
prej gjynahevet m'u pastruë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

8

Dall. — Duhet me u munduë,
sa me hangër me u munduë,
prej haramit me u larguë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

9

Dhel. — Dheu ká me na gëzuë,
në daçim ná per me pështuë,
me sherjat ná me punuë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

10

Ré. — Rahmani ne Kurán,
hem Resuli çâ ka thân,
këto të dyja janë fermán.
Sejjid Ahmed Rrifaí.

11

Zé. — Zoti ká urdhnuë,
me anmiq, ná me leftuë,
e drejta mos me ná u poshtnuë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

12

Sin. — Si vedin ná m'e mësuë,
hallkun mirë per me punuë,
prej t'këqijavet me u larguë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

13

Shin. — Sherjati u diftuë,
dhet Mekame janë rreshtuë,
n'Tarikat duë me filluë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

14

Sat. — Sifatin m'e ndrruë,
vesit keq ná me ju larguë,
me vesë të mirë me u hijeshuë,
Sejjid Ahmet Rrifaí.

15

Dat. — Dalaleti hjeket në dynja,
Shehit tabi me ju bâ,
me dasht Shehin pa ja dâ,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

16

Tí. — Turbull me kênun aj,
frigë me pas dhe uzdáj,
at'herë thohet une përshtoj,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

17

Dhi. — Dhullum kujt mos me i bâ,
edhe as kend mos me shâ,
n'dash me u bâmun Eulija,
Sejjid Ahmed Rrifaí

18

Ajn. — Alamet njeri kâ,
t'amam Dervish qi âsht bâ,
mos me dashtun ket dynjâ.
Sejjid Ahmet Rrifaí.

19

Gajn. — Gajet ná me u munduë,
nji këto sharte me i punuë,
te Sejjidi me u afruë,
Sejjid Ahmet Rrifaí.

20

Fé. — Fesatin ja ka shëti
dynjaja ksáj njerzí,
s'mendojmë, qi bâhena faní,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

21

Kaf. — Kush do qi u bâ razî,
prej Shehit e punëve tî,
qerametit ja ka mbrrî,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

22

Qef. — Qitabet e kan shkruë,

Shehin kurr mos me idhnuë,

gjith ç’ka të thot me i punuë,

Sejjid Ahmed Rrifaí.

23

Lam. — Laik âsht m'e munduë,

nefsin gjithmonë pa pushuë,

hem prej Zotit me u marruë,

Sejjid Ahmed Rrifaí.

24

Mim. — M'e bâ virdin t’amâm,

Shehi si ka thân,

as nji herë na mos m’e lân,

Sejjid Ahmed Rrifaí.

25

Nun. — Në dash sirr per me pâ,
teveqqyl Zotit me ju ba,
mos me rejtë kurr ne dynjâ,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

26

Vav. — Vorrin ndër sy me e vuë,
hem ne dynjâ me u poshtnuë,
as kerkend mos mej hidhunë,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

27

Hé. — Helaq ná mos me u bâ,
me u bâ razi n'dyn-ja,
çâ ka çû Zoti belâ,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

28

Jé. — Jam nji Sheh Rrifaí
i lutem atij Hadí,
në flámur t'Pirit me hí,
Sejjid Ahmed Rrifaí.

**Ngercim për Tarikat**

1

Elif. — Allah me emen t'ând,
nji ilahi po filloj,
Bé. — Baj dikat me gjetë derman,
Rrugen tânde po kerkoj,
aman Allah rrugen t'ânde po kerkoj.

2

Té. — Të gjith me bâ dikat,
mos me ndejun qorr në dynjâ,
The. — Thuhet me marrë bejat,
me u bâ paq aj me Esmâ.

3

Xhim. — Xhemali Perendís,
mbi Dervish bân texheli,
Ha. — Haku e nur lendís,

gjén karar zêmra e tí.

4

Hi. — Hallkun me gaflet,

Zoti i ka jeretis,

Dall. — Difton Shehi i vet.

drejtë rrugen e Perendís.

5

Dhel. — Dhiqri âsht shumë derman,

per ket zêmer m'e qaruë,

Ré. — Rahmani e zbulon,

sirrin ty me ta diftuë.

6

Ze. — Zêmra âsht n'dynja,

por si Xhami qi shendritë,

Sin. — S'lânë gjynahet me pâ,

kuër te bâhet si xhivid.

7

Shin. — Sherjat dhe Tarikat,

kuër t'i mbajë njeri t’amân,

Sat. — Sabër dhe i taât,

gjithmonë aj qeramet bán.

8

Dat. — Dalaleti në dynjâ,

me sy njerinë qorr e bân,

Ti. — Turbull s’mundet me pâ,

dynjanë doret nuk e lëshon.

9

Dhi. — Dhahir e kan diftuë,

qerametin ne dynjâ,

Ajn. — Alamet me u kujtuë,

tabi hallku me ju bâ.

10

Gajn. — Gajeti këtij Tarikë,
njerinë Eulijâ m'e bâ,
Fé. — Fort me qenë Ti ashik,
sirrin ke per me ja pâ.

11

Kaf. — Kush do e pat kismet,
per me hî në Tarikat,
Qef. — Qimjanë aj mirë e gjet,
per gjithmonë u bâ rahat.

12

Lam. — Lajik âsht per insanë,
sa t’jetë gjallë m’u bâ tabí,
Mim. — Me dhânë mallin te t'ânë,

n’ahiret nuk bân dobí.

13

Nun. — Nishanet janë diftuë,

se sa açik ne dynjâ,

Vaf. — Vorret nuk kanë me u çuë,

nasihat né me na bâ,

14

Hé. - Hidajet ja Hadí,

muë fakirin Ti me m’bâ,

Jé. — Jam nji Sheh Rrifaí,

n’Shkodër t’onë fukara!

**Zâni i Batinit**

1

Elif. — Allah — ja-haj
Ti me na falë,
të lutena Tý — ja-haj
per me na ngjallë.

2

Bé. — Bytyn né — ja-haj
paqë me na bâ,
qorr mos na qit — ja haj
prej kësaj dynjâ.

3

Pé. — Perde kanë — ja-haj
syt ne dynjâ,
mbas perdes t'onë — ja-haj
munden me t'pâ.

4

Té. — Të lutëna Tý — ja-haj

dité e per ditë,

te rahmeti jot — ja-haj

me na afritë.

5

Thé. — Thërrasim Tý — ja-haj

me na ndihmuë,

prej kësaj dynjâ — ja-haj

me na larguë.

6

Xhim. — Xhezbi jot — ja-haj

âsht per Dervish,

rahmeti jot — ja-haj

ulet fish-fish.

7

Çim. — Çajre s'ká — ja-haj
gajret pa bâ,
jé afer fort — ja-haj
s'mundet me t'pâ.

8

Há. — Hak Ti jé — ja-haj
bân texheli,
me rahmet t'ând — ja-haj
na bân fani.

9

Hí. — Hallku i jot — ja-haj
Ty shirq t'bân,
të lutena — Ty ja-haj
me na dhânë imân.

10

Dall. — Dalalet — ja-haj
per mbi tý bân
met njofton tý ja-haj
ké qitë Dynjanë.

11

Dhel. — Dhiqër bajnë — ja-haj
guër edhe druë,
na jemë insán — ja-haj
me na afruë.

12

Ré. — Rrahman jé — ja-haj
Ti per gjith kend,
me të njoftun Tý — ja-haj
na ké dhânë mend.

13

Zé. — Zêmbra jonë — ja-haj

Tý don me të dijtë,

Tý nuk t'shef — ja-haj

per pá e ndritë.

14

Zhé. — Zhegu i verës — ja-haj

âsht fort i xehtë,

nuk dihe Ti — ja-haj

sa të jena fjetë.

15

Sin. — Selamet — ja-haj

nuk kena kurrë,

pa bâ texheli — ja-haj

me na mbushë me nurë.

16

Shin. — Sherr'i madh — ja-haj
âsht nefsi jonë,
pa na bâ terbijet — ja-haj
qorr rrimë gjithmonë!

17

Sat. — Sifatin t'onë — ja-haj
pa e bâ pa qenë,
aj qi thot t'shof — ja-haj
e dimë qi rrenë!

18

Dat. — Dalalet — ja-haj
insani kâ,
pa u bâ Dervish — ja-haj
nuk dimë kurr gjâ!

19

Tí. — Turbull âsht — ja-haj
uji në dynjâ,
xhevahirin n'fund — ja-haj
s'mundet me e pâ.

20

Dhí. — Dhahir jé — ja-haj
na ké diftú,
nuk shofim gjâ — ja-haj
veç esmat Tú.

21

Ajn. — Alamet — ja-haj
âsht kjo dynjá,
e ké jeretisë
ispatë me t'bâ.

22

Gajn. — Gajetin — ja-haj
ksáj nuk ja dij,
me dhânë fetfa — ja-haj
Myfti Kadi!

23

Fé. — Fundin kësaj — ja-haj
s'mundet mej dijtë,
pa u bâ Dervish — ja-haj
s’dalim në dritë!

24

Kaf. — Kush mos të dijë — ja-haj
Ty ne dynja,
n’ahiret Tý — ja-haj
inqar ka me t’bâ.

25

Qef. — Qafirin — ja-haj

Ti nuk e don,

sifatin t'ând — ja-haj

pse t'a mbulon!

26

Njef. — Ngjalli Ti — ja-haj

gjithë robët e Tuë,

me elhám t'ând — ja-haj.

Ti me na mësuë'.

27

Lam. — Lodhet kot — ja-haj

ky insani,

s'mundet me t'dijtë, — ja-haj

pa u bâ fani!

28

Mim. — Me na dhânë — ja-haj
né n′dynjá,
nji pasqyrë — ja-haj
vedin m′e pâ!

29

Nun. — Nishanet — ja-haj
na i ké diftuë,
me t′njoftun Tý — ja-haj
n′ahiret pa shkuë!

30

Va. — Vorret t′ón — ja-haj
nuk kan m'u çuë,
sirrin t′ând — ja-haj
me na diftuë.

31

He. — Hidajet — ja-haj

ti me na bâ,

na jena robë — ja-haj

Hak per me pâ.

32

Jé. — Jam nji Sheh — ja-haj

ni Shkodrallí

me Tarikat — ja-haj

jam Rrifaí.

Pércjellje

Une po tham: Hu — ja-haj

Ti me m'afruë;

Rahmeti jot — ja-haj

nuk ka t'mbaruë!!!

Ban Salevatë ja-haj

mbi at Resulë

Duanë t’onë ja-haj

na ban Kabullë.

**(') Zâ i Samarit ose ilahija e Hoxhallarve Mirasçit e Muhamedit (A. S.)**

1

Elif. — Allah qofsh Lavduë,
qi na ule ket Kurán,
bân Salavat pa pushuë;
mbi Muhamed Mustafán.

2

Bé. — Bâna ket Ilahí,
me i thye hundën Myraisë,
qi thot në Tarikat mos me hí,
i ndihmon ati Iblisë.

3

Té. — T'gjith na Dervishán
Zotit i kena besuë,

me Hadithë e me Kurán,
pa tévil pa e ndryshuë.

4

Thé. — Tha Zoti m'u bashkuë,
t'gjith m'u kapë me Kurán,
prej atij kush u larguë,
e ka hângër aj Shejtán!

5

Xhim. — Xhevap duhet me dhânë,
n'vorr edhe në aresat,
kto sirre për me i xânë,
kena hi në Tarikat.

6

Há. — Hambel e Shafí-í
Maliq e Imam Azem,

t’gjith n’Tarikat kan hí,
e Ti thuë: "Imami jem"!

7

Hi. — Hallkut aj Imam,
ju tha: "n’Tarikat kam hí,
kto dy vjet’e ymrit mram,
peshtova desht ay Perëndí."

8

Dall. — Dynjaja Dervish janë,
te lén e te perëndon,
kush ka qibër si Shejtanë,
me u bâ Dervish nuk ndigjon!

9

Dhel. — Dhâ zâ me ilahi,
avamin për me e larguë,

n’Tarikat ju thotë mos me hí,
në ahiret qorr don me i çuë.

10

Ré. — Ruga e Perëndís,
të gjithë Tarikatët janë,
edhe Medhhebi Mehdís,
Resuli si kúr kâ thânë.

11

Zé. — Zoti e pat madhnuë,
Sejjidin t’onë atë Sulltan,
pa dijt me shkruë as me kënduë,
me nji natë alim të bân!

12

Sin. — Selamet s'ke me gjetë,
pa marrë vesht Kalu-Belân,

si "gomari" po rrinë fjetë,
e ka vuë në gjumë aji Shejtân!

13

Shin. — Sherjati na difton,
ibadet Zotit me i bâ,
Tarikati na zhdriton,
sirret e Zotit me i pâ...

14

Sat. — Samarin si hajvan,
nuk ja shef vedit në shpín,
hajvani Dervisht i shân,
qi del dinit nuk e dín.

15

Dat. — Dumani e ka mbuluë,

e dron vdekjen si hajvan,
nuk e din ku ka me shkuë,
sytë atij perde i kanë,

16

Ti. — Turbull aji ka harruë.
para ketuhit ku ka qenë,
kto sirre pa i diktuë,
si të xén vëndi n'vënd.

17

Dhi. — Dhahir sa do me kënduë,
nji mijë vjet Hoxha Sherjatë,
nuk mundet kurr me i kuptuë,
çâ xen Dervishi nji nate!

18

Ajn. — *Ilmi Ledyn* i thonë,

me nji herë alim të bân,
mirás prej Resulit t'onë
lum kujë Zoti ja ka dhân.

19

Gajn. — Gajet fort jam munduë,
me mbjellë në Shkodër Alevitë,
me shum sende m'kanë munduë,
Tariku bindi e u rritë.

20

Fé. — Fesadin na kanë shtí,
disa Hoxhë, tue na ngatrruë,
n'ahiret âsht nji mulli,
krenat e tyne me i bluë!

21

Kaf. — Kush e ka pak vixhdanë,

me dijt punët e aresatit,
bâhet Dervish e provon,
xên me hypë mbi urë të siratit.

22

Qef. — Qyr disa me hasret,
Zëmbrën Zoti ja u ka nxî,
disa bejta po na i qet,
ndër Dervish thotë mos me hí!

23

Lam. — Lajik âsht për insanë,
Sa të jetë gjallë me u bâ tabí,
në daç m'e njoftë atë Shejtanë,
me shpëtuë prej sherrit tí!

24

Mim. — Me çilë sytë me menduë,

të gjithë jena Myslimán,
avâmin mos m'e ngatrruë,
qind derexhe âsht insán.

25

Nun. — Në Hadithë na âsht diftuë,
qind derexhe aji xhennet,
në dynja sa të jesh naltsuë,
gjith kush rrin në vënd të vet.

26

Vav. — Vorri zorr për atë jetë,
aty kanë me na munduë,
di kush aty ka me mbetë;
kush nuk dinë, me fluturuë!

27

Hé. — Hidajet Zoti bân,

gjithë kënd në atë derexhe të vet,
kto sirre duhet me i xân:
gjith kush âsht prej ktij ymet.

28

Jé. — Jam nji Sheh Rrifaí,
ashiku i Ehlibejtit,
brez mbas brezit Aleví,
i ardhun n'kohën e Fetit!

(1)

Nun. — Në Kuran qi ká livduë
ylemât e këti zamânit
nder Dervish thonë mos me shkuë
se prishë rrugën-e Alejhis-selamit!!!

**(') Kshilli i Kuran-it mbi kombsi**

(1) Kjo ilahi âsht per Nuh Anamalin e Hafiz Jusuf

Kilmendin

kuer, kundershtohin per shapka ushtarake.

1

O Zot t'qofshim falë,

njeri n'dritë ka dalë,

Fetë me kulluë,

Kuran-in ke çuë. — Ja-hu

2

Me te kush punoj,

per dy jet pështoj,

sirre ke diftuë,

mjer kush âsht qerruë. — Ja-hu.

3

I Nalti Kuranë,

bidate s'ka lânë,

të Naltit Perëndí,

tha: "me i bâ robní". — Ja-hu

4

Mos me ju poshtnuë,

as kuj ka urdhënuë,

Zoti na pështon

Puti s’na ndihmon. — Ja-hu

5

Me mend me menduë,

drejtë na ka diftuë,

nuk ka bir’ as bij,

gjithë janë robtë e tij! — Ja-hu

6

Shife ket Kuranë,

ferra nuk ka lânë,

rrugen ka diftuë,

dy jet me fituë. — Ja-hu

7

Zoti na ka thânë,

neve me Kuranë,

vegla me qitë,

Fenë për me e rritë! — Ja-hu

8

Para Kuranit,

hollina s'kanë dijtë,

Myslimanët leftuën,

botën e Sunduën! — Ja-hu

9

Tuj menduë për ditë,

ket bela me e pritë,

filluënen me xânë,

prej të Naltit Kuranë. — Ja-hu

10

Bota e përktheji,

edhe e pelqeji,

fort e sterholluënë,

shum hollina xunë? — Ja-hu

11

Tuj punuë per ditë,

qyr se ç'ka kanë qitë,

trimnija s'punon,

me top, të rrenon. — Ja-hu

12

Shif tash treqind vjet,

si qe ky ymmet,

prej se nuk punuën,

qyr si u zhgatrruën! — Ja-hu

13

Zoti na ka thânë,

shpirt e pasuni me dhânë,

Atdheut me Fé me i ndihmuë,

nderë e me pështu — Ja-hu

14

Kush e don kombësín,

ka dashtë Perendín,

anmikun largon,

din edhé gëzon. — Ja-hu

15

Në sundim t'huej me hí,
hupë, ajo lirí;
gjuhë t'hueja këndon,
besimi mbaron. — Ja-hu

16

Feja âsht e lirë,
edhe fort e dlirë,
né na ka urdhnuë,
për mos me shtrenguë. — Ja-hu

17

Hollina me zânë,
aj qi s'don me lânë,
don me na poshtnuë,
duhet m'e larguë. — Ja-hu

18

Urdhëni Qeverrís,

si i Perendís,

Zoti ka urdhnuë,

të parin m'e ndigjuë. — Ja-hu

19

Sille vedin mbarë,

bânu Atdhetarë,

puno për kombsí

besim e lirí. — Ja-hu

20

Nji Sheh kam qilluë,

lutem pa pushuë,

Feja me dalë në dritë,

Shqipnia me u rritë. — Ja-hu

**Paqtim me Perendinë**

Drit'e robit

Dhiqër'i Zotit

1

Bismilah un duë,

Ilahi me bâ,

Dhiqrin me kuptuë,

Sirrin me ja pâ.

2

Allah, Allah, thona;

nuk âsht kush veç tí,

thrrasin gjymtyrat t'ona;

të Naltin Perëndí.

3

Semi Allah thuej,

Perendija ndijen,

qepu e mos druej,

Ti me Perëndín.

4

Allah, Haj me thânë,

Zoti âsht i gjallë,

i kam prû imanë,

Zoti na ka ngjallë.

5

Besir Allah thuej,

shef aj Perëndí,

shife me sy tuej,

bukurin e tí.

6

Kadir Allah thonë

Zoti ka kydret

qyre halin t'onë,

merre pak ibret!

7

Myridë Allah thuej,

bân murád çâ t'dón,

e sjell Qjellin tuej,

Zoti kah të dón.

8

Alim Allah thona,

Zoti gjith çâ dín,

pesho dijet t'ona,

kqyri se si vín.

9

Qelim Allah thona,

Zoti flét pá zâ,

kqyri gjuhat t'ona,

terxhymen jan bâ.

10

Zoti âsht halik,

jeretís gjitha çâ,

thírr: Hû Hej Ashik,

sirrin m'e ja pâ.

11

Nji Sheh i Shkodran,

jam munduë shum ditë,

Zoti paska thânë,

Tariku me u rritë.

**Zâ'i shpirtit Reván**

1

Mirë se erdhe, shpirti Reván,
prej asáj Kalu-Belâ,
gjithë alemet prune imanë,
vendi yt n'Arshi-Alâ. — Allah

2

Kúr besove Perendís,
fole Ti pa terxhymen,
dijte sirret e gjithsís,
erdhe në kët Shekull pá mënd. — Allah

3

Gjith Eflaqet i shetitë,
Arsh e Qyrs, Loh e Kalem
ej ashik Ti don m'e dijtë,
me marrë vesht ket sirrin t'em. — Allah

4

Shumë heresh shkon në xhennet,
edhe piqesh me hyrí,
ej ashik, Ti pse po më pvetë,
me gojë me diftuë nuk dí. — Allah

5

Diq pa dekë, në daç me pá
si kur thá Resuli jonë,
lahe për ditë me Esmá,
çilet perdja për gjithmonë. — Allah

6

Çilen perdet dit për ditë
derë sa ti shkyësh, ti tridhetë
aty shef n'xhennet hyritë,
shkon e vjen s'mundesh me tretë. - Allah

7

Ky âsht nji Mekam i vështirë,
nji trup me Shehin m'u bâ,
at'herë bâhe ti 'i lirë,
çilë Shehi perden me pâ. — Allah

8

Sheh Ahmed, jam i Shkodran,
me të pá dijshëm kam liftuë,
për me ju zhdritu imán,
Resulullahi më ka çuë. — Allah

**Kshilla për Dervishë ose Markon**

1

Moral lejen me ju thânë,

EjvAllah ilAllah,

nji fjalë gjithëve Dervishanë,

Haj — Haj — Hu.

2

Nji sirr m'u thâ me diftû,

EjvAllah, ilAllah,

kush dishron me perparú.

Haj — Haj — Hu.

3

Sa Dervish qi në Tarikë hijnë,

EjvAllah, ilAllah,

kush âsht Shehi, s'mund t'a dinë.

Haj — Haj — Hu.

4

Shehi sirri Perendís,

EjvAllah, ilAllah,

dera e Muhamed Alís.

Haj — Haj — Hu.

5

Te kjo derë Ti, me troklluė,

EjvAllah, ilAllah,

ç’do send ka me t'u pranuë.

Haj — Haj — Hu.

6

Lutju Zotit, qáj për ditë,

EjvAllah, ilAllah,

pa krisë, në ket derë, nuk del dritë.

Haj — Haj — Hu.

7

Shehi âsht për Ty Markon,

EjvAllah, ilAllah,

ç'do send Zotit i kërkon

Haj — Haj — Hu.

8

Sheh mbas Shehit, né na shkon,

EjvAllah, ilAllah,

ç'do send Zoti e pranon.

Haj — Haj — Hu.

9

Te Shehi sa t'jesh afruë,

EjvAllah, ilAllah,

t'a dishë aq ké perparuë.

Haj — Haj — Hu.

10

Shehit në qoftë se ja dorzon,

EjvAllah, ilAllah,

Shpirtin në qiellna ty t'a çon.

Haj — Haj — Hu.

11

Shetit në qiellna e në Xhennet,

EjvAllah, ilAllah,

gjith kund shef Shehin e vet.

Haj — Haj — Hu.

12

VAllahi, kështu më thânë, thuejë,

EjvAllah, ilAllah,

kush u qep ecë per mbi ujë.

Haj — Haj — Hu.

13

Hiëja Shehit kush âsht bâ,

EjvAllah, ilAllah,

Shekullin moral ka pâ.

Haj — Haj — Hu.

14

Shehit me i bâ kundërshtim,

EjvAllah, ilAllah,

dy jetët, i bjerr pa dyshim.

Haj — Haj — Hu.

15

Sheh Ahmedi âsht Shkodran,

EjvAllah, ilAllah,

me bâ ket kshillë i kanë thân.

Haj — Haj — Hu.

**Drita e Tarikatit mbi Urë të Siratit**

1

Bismilah deshta me dijt,
prej kah erdha paç harru,
u mundova nat’e dit,
kurr, si smujta me kuptuë!
    Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

2

Kúr paçë marrë une, Bejat,
m'u çil perdja per me, pâ,
Ledyni m’u dha nji nat,
gjith Eflaqet sejrë kam bâ.
    Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

3

Ishe në halë as çuët as fjetë,
Myrakabe un tuj bâ,

dola në Alemi Gaijb vetë,

shum plak vedin e kam pâ.

Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

4

Tuj m'u çil perdet për ditë,

u nisa për katërdhet,

n'Arshi-Ala kur jam ngjitë,

dijta gjith, ku kam ken vetë.

Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

5

Edhe di ku kam me shkuë,

kur te dal prej kësáj dynjâ,

edhe di ty me të diftuë,

vëndin t'and t'i për me pâ.

Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

6

Lauhë-Kalem i pashë me sy,
shkrushin punët e Perëndís,
çudë e madhe të duket Ty,
ky âsht sirr qi jeretís.
    Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

7

Shkova nën Arshi-Alâ,
xuna sirret e gjithësís,
q'i thonë Kalu-Belâ,
q'i dhashë besen Perendis.
    Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

8

Aty besen e perserita,
në dynja qi e paçë harrû,
vedin per gjithmonë e ndrita,

xuna Rugen per me Shku.

    Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

9

Xuna emnat e gjithsís,

mekámi Adem më kan vû,

me i bâ sexhde Perendís,

Zoti at'herë pat urdhënû.

    Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

10

Hina në det Nurit me u lâ,

det i thellë ishte pa fund,

at'herë me Zotin jam pâ,

amanetet mora unë.

    Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

11

Mbasi mora vesht gjithsín,

Zoti në xhennet muë më ka çû,

Zotit ja pashë bukurinë;

at'herë vedin paç harrû.

Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

12

Në xhennet Zoti më kishte dhânë,

gjith ça kish zëmra dishirë,

hyri t'bukra per revanë,

gratë kishin gilman te mirë.

Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

13

Zoti tha n'dynjâ m'u ulë,

në per xhehnem jam përshkuë,

mbi Sirrat pa u përkulë,

Zoti për doret më ka pruë.

Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

14

Kujt i thonë emnit insan,

qi lyp, n’xhennet me shkuë,

këto rruga duhet m'e i xan,

ose në xhehnem ka m’u rrxuë.

Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

15

Kush do qi nuk m’beson,

t’vijë e të qepet bashk me muë;

le t'a shofin se ku shkon,

vetëm duhet me duruë.

Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

16

Sheh Ahmed Ebyl-hadi,

Zoti n’Shkodër m'ka qitë,

Vllazën, mos rrini n’errësí,

kjo Dynja ju ka habitë.

Ja Hu, Ja Hu, Ja Hu.

**Çudi e vertetë**

1

Me Zotin filloj,

ndigjo ç'ka diftoj,

nji çudi, më qilloj!

**Muhamed Ali,**

**sirr prej Perendí,**

**jam djegë n'ashkë t'atí.**

**Zot ban salát mbí,**

**Muhamed Alín,**

**dhe familjes tí.**

2

Ishe ny mendim,

u bâna nurtim,

nisa t'bâj udhtim.

3

Ashku m'kishte mbluë,

jam djegë e përvluë,

ç’ka pashë skam haruë.

4

Nji pasqyrë muë më dhânë,

Kqyru n'te mû m’thânë,

hupa dhe s’me panë!

5

Perdja kur më âsht çilë,

dola kaçamillë,

Sirr e pashë atë dijellë!

6

Kur u bâna yrë,

Sy s’kishe me kqyrë

më dhanë, mû nji pasqyrë.

7

Hângra une Spec,

dola kacalec,

ishe un memec!

8

Në shtâza kur kam hí,

hoqa un shum zí,

Njeriut me ja mbrí.

9

Kto devri-Eshja

ktu munde me i pâ,

te-ná syh nuk ka.

10

Sa t'jena në ket jetë,

hyn e shife vetë,

graden n’daç me gjetë.

11

Neri kurë te vdesë,

nuk ka pse mbanë shpresë,

n’atë jetë do të mbesë!

12

Kur des’ per atë jetë,

Si ka vdekë ka mbetë,

nuk del mâ n’ket jetë!

13

Njeri i vertetë

m’qiti Zoti vetë,

m’dha dy krah si fletë.

14

Zoti m’dha nji dritë,

Shumë sirre me dijtë,

Shum kush m’e u habitë.

15

N’atë Shekull m'kanë qitë,

n’qiellna për me m’ngjitë,

n’xhenet kam shetitë.

16

Në Alemi Berzah

gjithë thirshin Allah,

nuk m'ka mbetë tamah.

17

Gjithsinë e kam pâ,

ishin Eulija

s’dijta kënd me dâ.

18

Kushdo u madhnuë,

gradë qi ka fituë

at-herë ka harruë.

19

Në këto sirre kur të hinë

Shef aj nur gjithsinë,

këthen në vedi kur të vijnë.

20

Gjithsinë haj tuj kënduë

i ndi s’jam shurdhuë,

Zoti më zhdritoj muë.

21

Po flas me të vertetë,

Shum’plak’ishe vetë,

me mend së din m'e gjetë

22

Shumë ktu janë habitë,

ç'ka flasin s’kan dijtë,

mëndja s’ja u ka mrrijtë.

23

Vendin t’em kam pâ,

nen Arshi-alá,

atje Sheh jam bâ.

24

Ishe sheh i Naltë

Ademi ish baltë,

Zoti né na faltë.

25

Dielli s'ishte n'jetë

kúr ishe Sheh vetë

kjo fjalë e vërtetë.

26

Sheh Ahmedi diftón

së di kush e kuptón

Zoti na ndihmón.

**Falje Shpirtnore**

1

Me zotin duë me ju suë,
Shpirti, Zotit me ju falë,
mjeri aj qi s'ka kuptuë,
n'drit aj kur nuk ka me dalë.

2

Atë të Naltin Xhebrailë,
nji dit Zoti m'a kish çuë,
perden at ditë m'a ka çilë,
Kto sirre aj mi ka mësuë.

3

Xhibrili m'dha abdes vetë,
trupin krejt m'a ka pastruë,
më shtini te Zoti vertetë,
kur më treti tuj m'ferkuë,

4

Xhebraili mu m’ka thânë,

me u falë un kur jam çuë,

Kiblen e ké për gjith anë,

për trup Qabja âsht caktuë.

5

Me u falë kur kam filluë,

perden Xhibrili mâ çoj,

rashë Sexhde s’mujta me u çuë,

ngjit me Zotin muë më bashkoj.

6

Me dhânë zeqat aj m’ka thânë,

mall e trup e gjith çá ké,

Xhenneti ka me t'u dhânë,

Zotit kur ké me ja blé.

7

Gjithsin, Zotit pa ja dhânë,
ti vetë per pa ja dorzuë,
Sa do qi thuë kamë imanë,
në Xhennet vonë ke me Shkuë.

8

Më tha Xhibrili me inuë,
jo vetem nji Ramazan,
Zotin kurr mos me harruë
kam inuë munde me thânë.

9

Zoti i tha gjith njerzís,
mos me hanger, as me pí,
me hi në sirre të Perëndís,
me Zotin gjithmonë me u ngí.

10

Xhebraili muë m'ka thânë,

edhe në Qabe per me shkué,

Atje e forcon, imanë,

me Zotin ké me u miqsuë.

11

Xhebraili pris m’u bâ,

më tha zhdesh robet si ké lé,

se do të falim, nji Xhumâ,

dhe si Smajlin duë me të pré!

12

Xhebraili m’u m’ka thânë,

Vesh ihramin e njisís,

ndryshe Melekët nuk na lânë

me hí në shpí të Perëndís.

13

Kur e vesha atë ihram,

e pashë sirrin e gjithsís,

atë ditë qe per muë Bajram

hime bashkë në shpië të Perendís.

14

Duël Shejtani me nji sy,

me shtat gurë muë më thânë m'e gjuë,

ja pashë syt, si po të shof ty,

për dy jetë e kam qerruë!

15

Shejtanin si e qerrova,

Shejtani muë më rá pardon,

me gjithësin un e bashkova,

dhe e bâna Mysliman.

16

Haxheri esvedi gúr,

tuj e puthë, Haxhitë u nxí

t’dy duartë e Zotit Nur,

kush s’ja pa ka mbet n’errësí!

17

Tavaf kur kena filluë,

Xhibrilin’ne diathtë, m’ka qitë,

m'dolen krahët me fluturuë.

At’herë në qiellna muë m'kan ngjitë.

18

Eni, Rrifaí me u bâ,

eni, vllazen le të shkojmë,

në Qabe me Zotin me u pâ.

bashkë me Zotin t’fluturojmë.

19

Shkume bashkë në Bejti Maëmúr,

Qabja Melekëve, i thonë.

prej Nurit ish godit múr,

aty falen Shpirtat t'onë.

20

Xhebraili na ka prí,

i falme ka dy reqatë,

Melekët u bashin Haxhí,

hyjshin delshin dit’e nat.

21

Në Bejti Maëmur kush âsht falë,

Shpirtin e vetë ka pështu

aj siratin ká me dalë,

dhe me dashtë s'mundet me u rrxuë.

22

At’herë Xhebraili, muë më ka prí,

fillume me fluturuë,

në Sidreimynteha më ka shtí,

Kabe-kausejnë kam kuptuë.

23

Vijshin rrezet e Perëndís,

me ket shekull me u bashkuë,

si sirri fotografís,

aty sirret kam kuptuë.

24

Më tha Xhibrili, thirr me zâ,

a âsht kush për me t’ndimuë,

të shofim krâh kush ka me u bâ,

thirra m'u gjegj Vlona muë.

25

Kështu Zoti e paska shkruë,

m’tha Xhibrili, bân hixhrét,

Shkodra si Meqja për muë,

lutem Shkodrën t’a bâjmë fét!!!

26

Sheh Ahmedi po i mson,

Dervisht me shpirt, me u falë,

tjetër kush nuk po ndigjon,

n'drit të Zotit për me dalë.

— HU—

**Pikpamja e veprimit të degës tonë Muhamedane qi thirret me titullin Rrifaí**

1

Me Zotin deshta të fillojë,
Disá vjerrsha të ju rreshtojë,
Për mbi vllaznië Rrifaí,
Si veprojnë besim me shtrî.

2

Tarikat i Muhamedanë,
Dymdhet dega të gjith janë,
Si nji Pemë dega qi ká,
të qepun per nji trup janë vllá.

3

Muhamedi na pat thanë,
Zoti tri dije më kâ dhanë,

Njenen tha per gjith njerzín

Sherjat me lut Perendin.

4

Njena tha âsht per disá

Tarikat të mshehta me pà

Kjo dije âsht rezervat

Dije të pergjithshme me fat.

5

Kto janë gjith Filosofí

Në grad të njerit per me hî

Të mëshehten Gjithsis me ja ditë.

Per dy jetë me dalë në dritë.

6

Nji dije tha per askend

Ç'faqet vetë nuk âsht memend

Ku kà kenë ku ká me shkuë

Ty gjith sendet me kuptuë

7

Dija qi qe per disa

Resuli nenkambës pat bâ

Resuli ja Dha Alís

Gjith të mshehtat e Perendís.

8

Mâ të nalten Filosofi

Aj e muër e futi në gjî

Familjes vet ja pat msuë,

Prej atyne pat burruë.

9

Kjo mâsi ju dha Alis

Ju perul aj Perendís

Bani Sexhden e vertetë

të gjith të mëshehtat i pat gjetë.

10

Kur u perul aj Ali,

Me u ngrehë mâ s'pat fuqi

Driten e Zotit e pâ

Nuk i met pâ dit kurgjâ

11

Bark mas barkut kà viju

Deri në ket kohë e kan pruë

Dymdhet dega kjene dá

Pjekjen në nji burim e kà.

12

Ty gjith ça janë dervishanë

Ty gjith janë lidhë me Kurânë

Perendis i kan besuë.

Resuli siç kâ urdhnuë.

13

Me dymdhet imâmët e tij

Dervisht me to janë partij

Qitabet qi kan kaluë

Me emen i kan diftuë.

14

Diftoj Resuli qi vinë

Birë mâs birit per ket dinë

Me ta meu qepë ka urdhnuë

Kush dishron me ken me muë.

15

Kater gradë Kurâni ká

Me emen ty gjith janë dá

Thohet Sherjatë Tarikat

Marifet e Hakikat.

16

Ehli Sherjati nuk mrrin

Shum të mshehuna nuk i dín

Ehli Bejti i pat zbluë

Resuli ju pat urdhnuë.

17

Heret dy partij filluen

Ehli Bejtit kundershtuen

Bark mbas barkut ka vijuë

Kundreshtimi pa pushuë.

18

Shum mizuer paten punuë

Gjith këto dega mej shgatrruë

i myten dike helmuenë

Degen e vet nuk e lëshunë

19

Gjatas mej ditë në kjosh qi do

Histori të gjata shiqo

Se aty gjatë ke me pá

Mi Ehli Bejtë ça kan bâ.

20

Si bisha rrishin tuej shkyë

Çakallja per ditë tuej fyë

Shum prej tyne kan damtuë

Fizikë mos mej lanë me kënduë.

21

Plaku i jonë Rrifaí

Mloj Boten me Mrekulli

Mî gjith Shêjta qe Sulltan

Me nji natë me ditë të ban.

22

Të mëshehten e dijes kâ

Dijes të naltë të mshehta me pá

Terrin qi të kishë na ban dritë

Nuk të metë doj sënd pâ ditë.

23

Me ket udhë un u sprovova

Me ket pasqyrë u shiqova

N'at pasqyrë un tuej shique

Pashë nji njeri më kish gja múë.

24

Ça âsht aj un tuej shiquë

Ishte i qepun per muë

Ç'do rrezik qi do të vinë

Bashkë ty dyve na pershinë.

25

Njenin sy un e qerrova

Masandej në pasqyrë shiqova

Kuer shiqova me nji syë

Kurr nji send nuk e pashë dyë.

26

Mendja mue m'u zhdrivilluë

Zêmra fort mu mu zhdrituë

At besimin e vertetë

Ça âsht Dervish e ka gjetë

27

Nukë ka metë te aj dyshim

Nukë ka me kend kundreshtim

Dervisht kan Besim të Naltë

Hoqen kambët prej asajë baltë.

28

Morren vesht ça âsht njerzija

Kurr nuk mundet mej tretë fija

Dervisht janë si natyral

Besimin e kan si mal.

29

Barbarizma nuk kan lanë

Sa âsht bira në gjylpanë

Neper gjylpanë e pershkon

Te lejn edhe te prendon.

30

Ma të nalten Filosofíj

Ka xânë në ket udhë kur ka hîj

Xûnë të mëshehtat e Perendis

Morren vesht fjalet e gjithsís.

31

As nji send nuk e mohojnë

Gjithsinë në nji pikë e bashkojnë

Gjith kend në vend të vet e lânë

Shef me sirr t'a tij kurânë.

32

Tarikati âsht vëllazní

Të madhe e ká nji dashtní

Vëllazní e lidhun Fetár

Edhe jena Atdhetár.

33

Vëllaznija e jonë bajnë bé,

Per Besim e per Atdhé

Kjo asht bé e fort qi s'lot

Jo me lidhë fjalë kot e kot.

34

Tarikat udhë don me thânë

Lidhë me Sirr t'a tij kurân

Besë e lidhun me të vertetë

Qí nuk lot kurr per dy jetë.

35

**Vëllaznija e jonë asht shues**

**Per fanatizem dam prues**

**Me fanatizem luftár**

**Me fjalë t'amla mej sjellë már**

36

**Kjo vëllaznija Rrifaij**

**Në pulatikë nuk ka të perzíj**

**Qeveris Ligjuer nimojnë**

**Asht i mallkue kush të ngatrojn**

37

Me Besíme s'kan shamatë

Luten Zotit ditë e natë

Dinë e Fé janë per at jetë

Graden gjith kush ka mej gjetë.

38

Kjo asht udha Rrifaís

Vetë udha e Perëndís

Kjo udhë nuk mundet me u ditë

Per pa hî me ndezë ket dritë.

39

Te Zoti me pas fitim

Pa le ndermjet kundreshtim

Punojmë me sa kem fuqi

Njerzit në kët udhë me i shtî.

40

Ty gjith bota asht nji vllá

Besimet né na kan dâ

Per at jetë asht dhanë Besimi

Punë e poshtme kundreshtimi.

41

Nuk ka të drejtë në fé me prekë

Se sëmuhna mundna me dekë

Gjithsinë shiqo me nji sy

Fati ty del para tye.

42

Gjith shqiptari nji kombsí

Me dy anë jena vllazní

Të gjith zbashkut me punuë

Atdheu sí me perparuë.

43

Pse nuk jena nji me fé

Jena vllazen per Atdhé

Lutem Zotit pa pushuë.

Per ket jetë me na bashkuë.

44

Shiqoje shpinë si âsht njitë

Me shum vegla asht godit

Si nji copë asht goditë muerë

Kuer ta shkatrrojsh del gurë gurë.

45

Shoqi shoqin ta shterngojmë

Per Atdhé bashkë let punojmë

Mos të ngatrrohna per Besim

At herë kena perparim.

46

Sheh Ahmedi ska fuqi

Me hapë ket Filosofi

Un Fakiri jam punues

Mjerisht jam në nji vend mohuës.

**Lutje Perendinë prej Perendisë per Perendí**

1

Elif. — Allah ke mëshirë

Mbi fakirin më ké dërgue

Be. — Baj vepra me dëshirë

Kët shqyptár m’e zëgjuë

Aman aman jahu.

2

Te. — Ti o Zot m’ké derguë

Në kët Shqypni m'e ndezë nji dritë

The. — Thirra un pá pushuë

do të bâj durim natë e ditë.

3

Xhim. — Xhennet edhe hyritë

I lypë me gojë pa pushuë

Há. — Harroj kur leu atë ditë

Rrugën së din për me shku.

4

Hi. — Hallkut me ja mësu

Rrugen si shkohet në xhennet

Dall. — Diftoj Allahu mu

Me ja diftu këti ymet,

5

Dhel. — Dha Perendía mu

Shum sirret e asaj jétë

Rê. — Robët e tij mos mu hutu.

Perendía m'i msoj vetë

6

Zê. — Zoti ká urdhnu

Kush nuk shef sirr n'ket jetë

Sin. — Si qorr kà me qorru

Pshtimin von aj ka me gjetë.

7

Shin. — Shum sirre me kalú

Njeriu duhet në ket jetë

Sat. — Sillet shpirti me pshtú

vendin e vet don me gjetë.

8

Dat. — Duman me tym ndër sy

Njerin Zoti e ká kriju

Ti. — Të nep Shehi ledyn tý

Kalemi kudret me këndu

9

Dhi. — Dhaçë kshillë me ju afru

Ledyn me ju dhânë me pí

Ajn. — Un perdet me jau zblu

Para Zotit për me hí

10

Gajn — Guxim mora më i qitë

Perendís kët ilahí

Fé. — Fuqin sjell jau me ndritë

Ozot qi je Perendi

11

Kaf. — Kujtova tuj mendu

Kto sirre si kam me i shtrî

Qet. — Qai Zot mu ka me mësu

Vetë m'i msoj aj Perendí.

12

Lam. — Lodhet kot ky insânë

Sirret me mend me i kerkú

Mim. — Me i shkrî jetën të tânë

Pa sheh s'mundet me kuptu.

13

Nun. — Dhe Resuli pat lânë

Alín Sirret me i diftu

Vaf. — Vazhdun Shehlerët të tânë

Sheh mas shehit pa pushuë.

14

Hé — Hidajet jé drejtus

Fuqín fort të madhe eké

Je — Jam sheh në shkodër zhdritus

Lshoje driten per gjith né.

FUND